

**R E P U B L I K A E SH Q I P Ë R I S Ë**
**BASHKIA VLORË**
**KËSHILLI I BASHKISË**

Nr._______prot. Vlorë, më_____._____ 2021

**VENDIM**
Nr. _____, Datë, _______2021

**PËR**
**PËRCAKTIMIN E DISA KUNDRAVAJTJEVE ADMINISTRATIVE DHE SANKSIONIN QË VENDOSET PËR TO NË TERRITORIN E BASHKISË VLORË**

Bazuar në nenin 8, nenin 9, pika 1, nënpika 1.1, shkronjat "a" dhe "b", nenin 29, pikat 3 dhe 4, nenin 33, pika 1, shkronja "ç", nenin 54, shkronja "k" dhe nenin 55, pikat 2 dhe 6 të ligjit nr.139/2015, "Për vetëqeverisjen vendore", në ligjin nr.10 279, datë 20.05.2010, "Për kundërvajtjet administrative", ligjin nr. 44/2015, datë 30.04.2015 "Kodi i Procedurave Administrative i Republikës së Shqipërisë",në ligjin nr.10112, datë 09.04.2009" Për administrimin e bashkëpronësisë në ndërtesat e banimit " , ligjin nr. 68/2017, datë 27.04.2017 "Për financat e vetëqeverisjes vendore", ligjin nr. 8224, datë 15.05.1997, "Për organizimin dhe funksionimin e policisë së bashkisë dhe të komunës", të ndryshuar, në ligjin nr.10 431, datë 09.06.2011, "Për mbrojtjen e mjedisit", të ndryshuar, në ligjin nr. 8094, datë 21.03.1996, "Për largimin publik të mbeturinave", në ligjin nr. 10 463, datë 22.09.2011, "Për menaxhimin e integruar të mbetjeve", të ndryshuar, në ligjin nr. 9774, datë 12.07.2007, "Për vlerësimin dhe administrimin e zhurmës në mjedis", të ndryshuar, në ligjin nr.10 448, datë 14.07.2011 "Për lejet e mjedisit", të ndryshuar, në ligjin nr. 10465, datë 29.09.2011, "Për shërbimin veterinar në Republikën e Shqipërisë", të ndryshuar,në VKM-në nr.447, datë 16.10.2010 " Për miratimin e rregullores Tip të administrimit të bashkëpronësisë në ndërtesat e banimit " , në Vendimin nr.1096, datë 28.12.2015 të Këshillit të Ministrave "Për miratimin e rregullave, kushteve e procedurave për përdorimin dhe menaxhimin e hapësirës publike", në udhëzimin nr. 230, datë 20.03.2013 të Këshillit të Ministrave "Për

përcaktimin e funksioneve dhe detyrave specifike të shërbimit veterinar të qeverisjes vendore" , me propozim të Administratës së Bashkisë, Këshilli Bashkiak,në mbledhjen e datës 02.12.2021,

**VENDOSI:**

KREU I
DISPOZITA TË PËRGJITHSHME

Neni 1
**Objekti dhe qëllimi**

1. Ky vendim ka si objekt përcaktimin e rregullave të përgjithshme dhe të normave të sjelljes si dhe standarde të detyrueshme për t'u zbatuar nga çdo subjekt juridik dhe fizik që ushtrojnë aktivitetin e tyre apo që jetojnë në territorin e Bashkisë Vlorë .

2. Qëllimi i këtij vendimi është mbrojtja e rendit dhe qetësisë, mbrojtja e pronës publike/shtetërore,mbrojtja e higjienës dhe e shëndetit publik , mbrojtja e mjedisit dhe rregullat e etikës të përcaktuara në legjislacionin në fuqi dhe aktet normative të Bashkisë Vlorë , duke u angazhuar në ndërgjegjësimin nga të gjithë, për respektimin e rregullave të bashkëjetesës shoqërore, nëpërmjet përcaktimit të kundërvajtjeve administrative që cenojnë këto rregulla .

Neni 2
**Përkufizime**

Në këtë vendim, termat e mëposhtëm kanë këto kuptime:

**1.** "**Strukturë konstatuese**", është çdo punonjës i strukturave të Bashkisë Vlorë që ka për detyrë funksionale konstatimin dhe dënimin e kundërvajtjeve administrative, sipas fushës së përgjegjësive që mbulon, i cili mund të jetë punonjës i Policisë Bashkiake, Inspektoratit të Mbrojtjes së Territorit, Agjencisë së Veterinerisë , Drejtorisë së të Ardhurave Vendore apo dhe çdo strukture tjetër të ngarkuar nga Kryetari i Bashkisë.
**2.** **" Komision vlerësimi "** është struktura përgjegjëse e Bashkisë Vlorë , e cila kryen shqyrtimin dhe llogaritjen e dëmit të shkaktuar si pasojë e kundravajtjes administrative dhe përbëhet nga ekspertë të fushës përkatëse .Komisioni emërohet me Vendim të Kryetarit të Bashkisë .

3. “**Bashkëjetesa shoqërore”** është tërësia e normave që përcaktojnë sjelljen/marrëdhënien e individëve në shoqëri, me qëllim ruajtjen e ekuilibrave të bashkëjetesës, nëpërmjet zbatimit të rregullit social, mbrojtjes së lirive e të drejtave individuale, sigurisë së jetës dhe veprimtarive të përditshme ekonomike-shoqërore, përfshirë këtu edhe bashkëpronësinë në ndërtesat e banimit.
4. “**Funksion i Bashkisë Vlorë**” është fusha e veprimtarisë, për të cilën Bashkia si njësi e vetëqeverisjes vendore është përgjegjëse dhe ka kompetencën ligjore për ta ushtruar, lirisht, tërësisht apo në një pjesë, në përputhje me ligjet dhe aktet nënligjore, sipas parashikimeve të ligjit 139/2015, përfshirë këtu lëshimin e lejeve, licencave dhe autorizimeve përkatëse.
5. “**Hapësirë publike dhe hapësira në bashkëpronësi**”, janë hapësira, si trotuare, rrugë, sheshe, lulishte, parqe, shëtitore, shesh pushime shkalle në pallate, rrugëkalime e mjedise të tjera në përdorim publik, që janë të pacenueshme dhe nuk mund të ndryshojnë destinacionin e tyre në shërbim të përdorimit publik, përveçse përmes dokumenteve të planifikimit, të parashikuara nga ligji.
6. “**Veprim**” është çdo veprim i caktuar, i natyrës tregtare, ekonomike, profesionale apo çdo veprim tjetër i ngjashëm, apo sjellja e natyrës vetjake e çdo individi/qytetari, i cili kryhet gjatë ushtrimit të një veprimtarie, që licencohet apo jo, ose gjatë përdorimit të një të mire publike, që i nënshtrohet apo jo pajisjes me leje.
7. “**Licencë, leje, autorizim**” është akti administrativ, që i njeh cdo subjekti apo individi të drejtën të fillojë e të ushtrojë tipin e veprimtarisë, të drejtën të kryejë një apo disa veprime në përputhje me kushtet e përcaktuara në të.
8. “**Sanksionet administrative”,** janë akte administrative që lëshohen ndaj subjekteve nga strukturat konstatuese si rrjedhojë e shkeljes administrative të konstatuara.

Neni 3
**Misioni dhe detyrat e strukturës konstatuese**

1. Strukturat konstatuese, në varësi të Bashkisë Vlorë, në përmbushje të misionit dhe sipas fushës së kompetencave të tyre kanë si mision ruajtjen dhe garantimin e zbatimit të akteve ligjore dhe nënligjore nga kryerja e veprimeve dhe/ose mosveprimeve të kundërligjshme në fushën e infrastrukturës, shërbimeve publike, shërbimeve sociale, kulturës, sportit

dhe shërbimeve argëtuese, mbrojtjes së mjedisit, hapësirës publike, si dhe në fushën e zhvillimit ekonomik vendor dhe sigurisë publike.

2. Çdo strukturë konstatuese, ka si detyrë të monitorojë, kontrollojë e të marrë masat në përputhje me dispozitat ligjore në fuqi, për zbatimin e rregulloreve, urdhrave e udhëzimeve të miratuara nga Këshilli Bashkiak apo Kryetari i Bashkisë, për probleme që lidhen me zbatimin e këtij vendimi apo përmbushjen e funksioneve të Bashkisë Vlorë si njësi e vetëqeverisjes vendore.

Neni 4
**Bashkëveprimi me strukturat e tjera**

Në përmbushje të misionit dhe realizimit të detyrave, strukturat konstatuese të Bashkisë së Vlorë, sipas rastit dhe nevoja bashkëpunojnë dhe bashkëveprojnë me strukturat dhe institucionet e tjera shtetërore.

## KREU II
## KUNDËRVAJTJET ADMINISTRATIVE

Neni 5
**Veprimtaria e lejuar në territorin e Bashkisë Vlorë**

1. Në territorin e Bashkisë Vlorë, përfshirë këtu hapësirat publike dhe ato private, lejohen të kryhen vetëm aktivitete dhe veprimtari që janë në përputhje me qëllimin e kryerjes së tyre, duke respektuar funksionin, kushtet e përdorimit dhe shërbimet e lejuara, sipas dispozitave ligjore në fuqi dhe të përcaktuara dhe të rregulluara në aktet administrative dhe normative të nxjerra nga Bashkia Vlorë apo strukturat përgjegjëse të saj, nëpërmjet lëshimit të lejeve, autorizimeve dhe miratimeve përkatëse nga këto të fundit.
2. Çdo veprimtari apo aktivitet që ushtrohet në territorin e Bashkisë Vlorë, duhet të pajiset me lejet dhe autorizimet përkatëse të lëshuara nga ky institucion.
3. Pavarësisht lejeve dhe autorizimeve të lëshuara nga entet publike shtetërore sipas fushës së kompetencave të tyre, çdo veprimtari apo aktivitet që zhvillohet apo synohet të zhvillohet në kundërshtim me këtë vendim, kritereve dhe rregullave të përcaktuara nga Bashkia e Vlorës,

dënohet administrativisht dhe merren masa deri në mbylljen e aktivitetit që ushtrohet.

Neni 6

**Zënia në kundërshtim me rregullat të hapësirës publike**

1. Ndalohet zënia e hapësirës publike dhe hapësirave mbi apo nën të, në territorin e Bashkisë Vlorë, sipas përcaktimit të nenit 2, pika 4 , qoftë edhe përkohësisht, me çfarëdo lloj sendi apo objekti pa lejen apo autorizimin e bashkisë apo strukturës përgjegjëse për mirëmbajtjen dhe menaxhimin e tyre.
2. Zënia e hapësirës publike, veprimi apo mosveprimi në kundërshtim me normat detyruese dhe rregullat e miratuara nga Bashkia Vlorë dhe legjislacioni në fuqi, kur nuk përbën vepër penale, përbën kundërvajtje administrative dhe dënohet sipas këtij vendimi, bazuar në aktet ligjore dhe nënligjore për kundërvajtjet administrative.
3. Në rastin kur subjekti kundërvajtjes rezulton, se është i padënuar administrativisht për shkeljen e konstatuar, atëherë struktura konstatuese vepron duke vendosur fillimisht dënimin administrativ “Paralajmërimit me shkrim”.
4. Në rastin kur, subjekti vijon të kryej aktivitetin apo rezulton të jetë përsëritës i të njëjtës shkelje administrative, struktura konstatuese vendos dënim me gjobë, duke mbajtur në konsideratë rrethanat lehtësuese dhe rënduese, sipas parashikimeve ne dispozitat ligjore në fuqi.

Neni 7

**Kundërvajtjet administrative në fushën sigurisë**

Për aq sa nuk përbëjnë vepër penale, përbëjnë kundërvajtje administrative në fushën e sigurisë publike, këto veprime:

a) Zënia e trotuareve, rrugës dhe rrugëkalimeve që pengojnë lëvizjen për njerëzit dhe automjetet, pa miratimin e strukturës përgjegjëse;
a. Hedhja e objekteve dhe sendeve të forta, që pengojnë zhvillimin normal të veprimtarive social kulturore, rekreative apo promovuese që zhvillohen në hapësirat publike;
b. Përdorimi i banderolave dhe thirrjeve me përmbajtje fyese apo denigruese gjatë zhvillimit të aktiviteteve apo veprimtarive sportive,

kulturore, fetare, artistike, si dhe gjatë zhvillimit të tubimeve dhe manifestimeve;

c. Hyrja pa autorizim në rrugët kryesore të qytetit e mjeteve të tonazhit të lartë .
d. Parkimi i mjeteve të transportit dhe cdo lloji në vende të pamiratuara .
e. Parkimi i mjeteve të transportit në trotuare .
f. Mosrespektimi i orarit të nisjes së autobuzëve në stacion .
g. Dalje e autobuzëve nga linja pa autorizim.
h. Hyrja e personave në ambientet ku zhvillohen aktivitete publike, rekreative apo promovuese, pa autorizimin e Bashkisë Vlorë;
i. Braktisja e automjeteve ose i sendeve të tjera në rrugë, mjedise publike apo ambienteve të përbashkëta;
j. Kryerja e veprimeve apo mosveprimeve, që vënë në rrezik jetën, shëndetin apo pronën e të tjerëve përmes vendosjes pa masa sigurie të vazove të luleve apo çdo send tjetër në parvazet e dritareve, ballkoneve, në tarraca apo në çdo pjesë tjetër të mjediseve publike, të përbashkëta apo private;
k. Përdorimi i lëndëve piroteknike apo fishekzjarrëve në çdo mënyrë që vë në rrezik shëndetin, jetën, pronën apo ambientin, në kundërshtim me legjislacionin për përdorimin e tyre;
l. Lëvizja e automjeteve në orët dhe vendet e rezervuara për këmbësorët;
m. Dëmtimi i mjediseve publike apo të përbashkëta, duke mos u ndalur vetëm në: shkallët e fasadat e pallateve, lulishteve, stolave, shatërvanëve, monumenteve, statujave dhe këndeve të lojërave;
n. Vendosja e pengesave të çfarëdo lloji për kufizim shpejtësie të lëvizjes të automjeteve si dhe ndërtimi i objekteve përkujtimore përgjatë rrugës, pa miratimin e organit përgjegjës publik;
o. Kryerja e çfarëdo veprimtarie në afërsi dhe pranë rrugëve, që rrezikon sigurinë rrugore, jashtë normave të sigurisë të përcaktuara nga Kodit Rrugor dhe pa miratimin e organit përgjegjës publik;
p. Qarkullimi me mjete motorike, biçikleta në shëtitore, parqe apo vende pushimi për qytetaret në orët e ndaluara sipas rregullave të përcaktuara nga Bashkia Vlorë dhe strukturat përgjegjëse të saj;
q. Si edhe çdo veprim apo mosveprim tjetër i cilësuar si kundërvajtje administrative, i parashikuar në aktet nënligjore/normative të miratuar nga Këshilli Bashkiak ose Kryetari i Bashkisë Vlorë.

Neni 8

**Kundërvajtjet administrative në fushën e qetësisë publike dhe normave detyruese të bashkëjetesës**

1. Për aq sa nuk përbëjnë vepër penale, përbëjnë kundërvajtje administrative në fushën e qetësisë publike dhe normave detyruese të bashkëjetesës, këto veprime:

a. Shkaktimi i zhurmave shqetësuese në mjediset publike nga muzika në bar-kafe, restorante dhe/ose lokale të tjera shërbimi, jashtë orareve të përcaktuara nga lejet përkatëse dhe legjislacioni në fuqi;
b. Shkaktimi i zhurmave shqetësuese të çfarëdo lloji në ambientet e përbashkëta të banimit;
c. Shkaktimi i zhurmave shqetësuese, në zonat e banuara nëpërmjet borive, muzikës së lartë të kasetofonëve në makina;
d. Shkaktimi i zhurmave shqetësuese nga punimet/ndërtime në mjediset publike dhe private, të kryera jashtë orareve të përcaktuara nga rregullat e fqinjësisë së mirë apo pa miratimin e organit përgjegjës publik;
e. Djegia e mbeturinave apo ndezja e zjarreve në zonat e banuara, lulishte apo parqe në vende të papërcaktuara për këtë qëllim dhe pa lejen e strukturave përgjegjëse;
f. Përdorimi i materialeve apo sendeve të ndryshme imituese, tymuese, rrezeve laser në ambiente të hapura dhe të mbyllura publike;
g. Kryerja e garave të hipizmit në mjedise publike në qendrat urbane, parqe e lulishte në vende të pa miratuara për këtë qëllim nga organi përgjegjës publik;
h. Zhvillimi i lojërave me top apo lojërave të tjera që cenojnë sigurinë dhe qetësinë në zonat e pushuesve në hapësira publike apo ambientet e përbashkëta, përveçse kur këto zhvillohen me leje të strukturës përgjegjëse apo në mjedise të posaçme të përcaktuara për këtë qëllim;
i. Cenimi nëpërmjet bërjes së grafiteve ose shkrimeve, ndotjes me substanca të ndryshme apo me gërvishtja e ndërtesave private e publike apo objekteve të tjera publike, përveç rasteve kur kryhet në kuadër të veprimtarive artistike dhe me miratimin e strukturës përgjegjëse;
j. Vendosja me ngjitje, kapsim apo çdo mënyrë tjetër, e afisheve ose postareve të ndryshme në ndërtesat private e publike apo në objekte të tjera publike, pa miratimin e strukturës përgjegjëse.
k. Zënia e vend parkimeve publike dhe vendeve ku lejohet parkimi në hapësirat pranë blloqeve të banesave me automjete më qëllim ekspozimin/ tregtimin e tyre apo qëllime te tjera biznesi;
l. Kërkimi i lëmoshës në mjedise publike
m. Si edhe çdo veprim apo mosveprim tjetër i cilësuar si kundërvajtje parashikuar në aktet nënligjore të miratuar nga Këshilli Bashkiak ose Kryetari i Bashkisë Vlorë.

Neni 9
**Kundërvajtjet administrative në fushën e mjedisit**

1. Për aq sa nuk përbëjnë vepër penale, përbëjnë kundërvajtje administrative në fushën e mjedisit, këto veprime:

   a. Djegia e mbetjeve urbane në kontejnerë, në Vend Grumbullimin e Mbetjeve (VGM - të), në territore private dhe publike, brenda vijës së verdhë të qytetit.
   b. Dorëzimi (hedhja) i mbetjeve nga shërbimi i pastrimit në pusetat e elektrikut, ujësjellësit, basenet ujore, etj.
   c. Dorëzimi(hedhja) i mbetjeve të vëllimshme, mbetjeve të ndërtimit, në konteniérët apo në vendet e grumbullimit të mbetjeve urbane.
   d. Dorëzimi ditor (hedhja) i mbetjeve urbane në një volum më të madh se ¼ e volumit të një kontejneri publik.
   e. Dorëzimi (hedhja) në kontejnerë apo në mjetet e përdorura për grumbullimin e mbetjeve, i mbetjeve të lëngëta, me qese të zgjidhura apo të palidhura mira, i substancave të ngrohta, ndezëse, të rrezikshme për më tepër mbetje të forta apo kafshëve të ngordhura.
   f. Dorëzimi (hedhja) i mbetjeve nga aktivitete prodhimi, përpunimi, trajtimi, etj. si dhe mbetje të papranueshme të përcaktuara në legjislacionin në fuqi, në kontejnerët publik apo në Vend Grumbullimin e Mbetjeve (VGM – të).
   g. Hedhja, derdhja ne trotuare e ujërave dhe mbetjeve të ndryshme nga pastrimi apo larja e lokaleve të shërbimit, dyqaneve, etj.
   h. Dorëzimi (hedhja) i mbetjeve urbane jashtë kontejnerëve.
   i. Hedhja e mbetjeve të çastit, ambalazhet, etj. hapësira publike apo të gjelbra.
   j. Mungesa e koshit të posaçëm pranë subjektit të shërbimit tregtar.
   k. Dorëzimi (hedhja) i pasistemuar, i papalosur apo i pambyllur në qese i mbetjeve tregtarë, si dhe mosdorëzimi i tyre në pikat e grumbullimit të përcaktuara nga Bashkia.
   l. Ndotja e rrugëve nga mjetet e transportit për punime brenda qytetit .
   m. Moskryerja e pastrimit, lejimi i ndotjes dhe mosmirëmbajtja e territoreve private të zbuluara, për të larguar në çdo mënyrë mbeturinat.

n. Kryerja e selektimit manual, kërkimit apo marrje të mbetjeve të dorëzuara në kontejnerë, etj. nga persona të paautorizuar.
o. Ndryshimi arbitrar i Vend Grumbullimit të Mbetjeve (VGM – ve), i kontejnerëve, i pikave të koshave dhe stacioneve të betonuara për hedhjen dhe dorëzimin e mbeturinave të përcaktuara nga Bashkia.
p. Hedhja, mbledhja dhe grumbullimi i materialeve, hekurishte apo çdo lloj mbetjeje dhe/ose të ricklueshme, në territore/hapësira publike apo dhe ambiente private që nuk janë miratuar nga Bashkia Vlorë për këtë qëllim.
q. Mosndërtimi i bazamenteve të kontenierve të mbetjeve urbane nga subjektet e ndërtimit për objekte mbi 5 kate .

2. Fillimin e aktivitetit dhe ushtrimin e tij pa leje mjedisore, për të gjitha veprimtaritë që për shkak të natyrës së tyre përdorin vazhdimisht gjeneratorë/ventilatorë apo çdo pajisje që shkakton ndotje akustike, nëpërmjet lëshimit të zhurmës në mjediset dhe zonave të banuara, si:

a. Furra të prodhimit të bukës;
b. Gatimi dhe tregtimi i produkteve ushqimore të gatshme dhe gjysmë të gatshme;
c. Bare, restorante e lokale nate;
d. Dyqane/vende të tregtimit të kafshëve/shpendëve shtëpiake, të shoqërimit dhe të luksit.
e. Gomisteritë, lavazhet apo serviset e që riparojnë mjete.
f. Fabrika e përpunimit të cdo lloji të cilat krijojnë ndotje të mjedisit ose zhurma .

3. Shkelje të kryera në fushën e ndërtimit dhe të veprimtarive në funksion të saj, të shkaktuar nga subjektet ndërtues/investitorë, për kryerjen e veprimeve të mëposhtëm:
   a. Ndotje e hapësirës publike nga gomat dhe pajisjet e automjeteve të tipeve dhe tonazheve të ndryshme, të cilat dalin nga kantieri i ndërtimit pa marrë masat për pastrimin e tyre.
   b. Ndotje të hapësirës publike jashtë rrethimit të kantierit të ndërtimit, nga inerte apo materiale të tjera ndërtimore.
   c. Krijimi i ndotjeve të hapësirave publike gjatë transportimit, për rastet kur kamionët të cilët transportojnë materiale ndërtimore, nuk janë të mbuluar;
   d. Si edhe çdo veprim apo mosveprim tjetër i cilësuar si kundërvajtje administrative, parashikuar në aktet

nënligjore/normative të miratuar nga këshillit bashkiak ose kryetari i Bashkisë Vlorë.

Neni 10

**Kundërvajtjet administrative në fushën e infrastrukturës publike**

Për aq sa nuk përbëjnë vepër penale, përbëjnë kundërvajtje administrative në fushën e infrastrukturës publike, këto veprime:

1. Ndërhyrje në rrjetin rrugor, si:
a. Dëmtim, çarje, ndotje dhe bllokim rruge;
b. Dëmtim, çarje, ndotje trotuari dhe dëmtim bordure;
c. Dëmtim, bllokim pusete, kunete, vjedhje kapaku/zgarë pusete.
2. Ndërhyrje në rrjetin elektrik rrugor dhe rrjetin e telefonisë, si:
a. Lidhjet e pamiratuara në kandelabrat apo rrjetin ajror;
b. Dëmtimi i shtyllave apo ndriçuesve;
c. Përdorimi i shtyllave si suport mbajtës/mbështetës për montimin e reklamave, kapjen e kabllove elektrikë, telefonik, internetit, etj.
d. Ndërhyrje në kuadrot elektrik publik .
e. Dëmtimi i traseve kabllore e linjave ajrore nga punimet që kryhen pranë tyre me ose pa leje, si dhe shkulja e shtyllave.
3. Ndërhyrjet në rrjetin ujësjellësit, si:
a. Lidhjet e pamiratuara në tubacion;
b. Dëmtimi i pusetave;
c. Dëmtimi i tubacioneve nga punimet që kryhen pranë tyre, me ose pa leje.
4. Ndërhyrjet në hapësirat publike dhe të gjelbër, si:

a. Dëmtim të hapësirës publike dhe të gjelbër, këputje, shkulje apo prerje: pemësh, shkurre e bimë dekorative, etj. në këto hapësira;
b. Vendosje postera reklamues pa leje, në: fasada, pemë, shtyllë, etj.
c. Vendosje tabelash, pankartash, banderola pa leje.

Si edhe çdo veprim apo mosveprim tjetër i cilësuar si kundërvajtje administrative, parashikuar në aktet nënligjore/normative të miratuar nga këshillit bashkiak ose kryetari i Bashkisë Vlorë.

Neni 11

**Kundërvajtje administrative nga pronarët/kujdestarët, në fushën e zbatimit të normave detyruese të sjelljes së kafshëve/shpendëve, në njësitë individuale të banimit, ambientet në bashkëpronësi dhe hapësirat publike.**

1. Për aq sa nuk përbëjnë vepër penale, përbëjnë kundërvajtje administrative nga pronarët/kujdestarët në fushën e zbatimit të normave detyruese të sjelljes së kafshëve/shpendëve, në njësitë individuale të banimit, ambientet ne bashkëpronësi dhe hapësirat publike, këto veprime:
- Të sigurojnë, që në ambientet e përbashkëta, në bashkëpronësi dhe hapësirat publike, kafshët/shpendët e tyre të mos paraqesin rrezik për njerëzit ose kafshët/shpendët e tjera, duke zbatuar detyrimin, që:
- Qeni duhet të mbahet nga pronari/kujdestari, me rrip jo më të gjatë se 1.5 (një pikë pesë) metra.
- Të vendosin maskat mbrojtëse për qentë e racave të rrezikshme: spic, hasky, rotvailer, pitbull, dobermen, qeni i sharrit, pastor, kangalli turk, bokser., etj.
- Të kryejnë vaksinimin e detyrueshëm vjetor kundër tërbimit.
- Të vaksinojnë dhe kontrollojnë pranë mjekut të klinikës veterinare, kafshët/shpendët e shoqërimit dhe ato të luksit.
- Personat, të cilët mbajnë kafshë/shpendë shtëpiake, të shoqërimit apo të luksit, në banesa individuale apo në bashkëpronësi në zona të urbanizuara, janë të detyruar të mos lejojnë që ato të kryejnë ndotje dhe të shkaktojnë zhurma, duke u bërë shqetësim për pjesëtarët e tjerë të komunitetit, duke cenuar gëzimin e qetë të pronës së tyre.
- Mbajtja dhe/ose rritja e kafshëve, bagëtisë ose shpendëve të çdo lloji, pavarësisht numrit është e ndaluar brenda të gjitha njësive të banimit ose pronës së përbashkët.
- Ndalohet mbajtja apo qarkullimi i kafshëve blegtoralë jo shtëpiake, në mjedise publike të qendrave urbane si: kuaj, lopë, dhen, dhi, derra, shpendë (pula) etj;
- Ndërsen kafshët kundër njëra – tjetrës ose përdor kafshën për luftime a shfaqje, që shkaktojnë dhimbje, dëmtime, plagosje ose ngordhjen e tyre.

2. Si edhe çdo veprim apo mosveprim tjetër i cilësuar si kundërvajtje administrative, parashikuar në aktet nënligjore/normative të miratuar nga Këshillit Bashkiak ose Kryetari i Bashkisë Vlorë.

Neni 12
**Shpërblimi i dëmit dhe përllogaritja e tij**

1. Nëse struktura konstatuese, konstaton shkaktim dëmi që vjen si pasojë e kundërvajtjes administrative, menjëherë pas vendosjes së gjobës për kundërvajtjen administrative, njofton strukturën përkatëse

që është përgjegjëse për përllogaritjen e dëmit të shkaktuar dhe dëmshpërblimin e tij.

2. Komisioni i vlerësimit vlerëson masën e dëmit dhe me një akt administrativ më vete vendos masën dhe mënyrën e shpërblimin të dëmit.
3. Shpërblimi i dëmit kryhet nëpërmjet zëvendësimit apo kthimit në gjendjen e mëparshme të pronës publike, sendit/objektit/hapësirës së dëmtuar ose duke paguar kundërvleftën monetare të dëmit të shkaktuar.
4. Kostot për rehabilitimin e sendeve të dëmtuara i vihen në dispozicion Drejtorisë së Infrastrukturës dhe Investimeve Publike Bashkia Vlorë , Ndërmarrjes së Shërbimeve Publike Vlorë dhe Ndërmarrjes së Ujësjellës Kanalizime sh.a Vlorë .
5. Për rastet kur nuk identifikohen personat fizikë dhe juridikë, pronarë të mjeteve ose sendeve të braktisura në hapësirat publike si dhe në rastet kur është e domosdoshme për të evituar pasojat e shkaktuara nga kundravajtja administrative , shpenzimet të përballohen nga fondet e buxhetit të Bashkisë Vlorë.

## KREU III
## SANKSIONET ADMINISTRATIVE DHE MËNYRA E CAKTIMIT TË TYRE

### Neni 13
### **Sanksionet/Aktet administrative**

1. Sanksionet/ Aktet administrative për kundërvajtjet e parashikuara në këtë vendim janë:

a. Paralajmërimi me shkrim/ Akt Konstatimi;
b. Proces verbal për kundërvajtjet administrative, ku sanksionohet masa e gjobës.

2. Sanksioni "paralajmërim me shkrim" është akti i konstatimit është akt administrativ që ka për qëllim këshillimin, paralajmërimin dhe lënien e detyrës për kundërvajtësit, që jepet për një shkeljet të një rëndësie të vogël dhe/apo kur ekzistojnë rrethanat lehtësuese.

3. Në rast përsëritjeje të kryerjes të së njëjtës kundërvajtje apo të një kundërvajtje administrative tjetër sipas këtij vendimi apo legjislacionit në fuqi, jepet sanksioni administrativ me gjobë, sipas llojit të kundravajtjeve administrative të parashikuara në këtë vendim , të cilat janë :

1. Për kundërvajtjet në fushën sigurisë dhe rregullave të hapësirës publike të parashikuara në nenin 6 dhe nenin 7, Policia Bashkiake vendosë gjobë nga 1 0000 ( dhjetë mijë) deri në 20 000 (njëzet mijë) lekë.
2. Për kundërvajtjet të parashikuara në nenin 8, Policia Bashkiake vendosë gjobë nga 5000 (pesë mijë) deri në 10 000 (dhjetë mijë) lekë.

3. Për kundërvajtjet administrative në fushën e mjedisit, Policia Bashkiake, do të vendosë gjobë:
   a) Në masën 5 000 (pesë mijë) lekë, për konstatimet e parashikuara në pikën 1 të nenit 9 dhe për çdo rast të përsëritur kjo masë do të dyfishohet deri në vlerën maksimale prej 20 000 (njëzet mijë) lekë;
   b) Në masën 20 000 (njëzetë mijë) lekë, për konstatim të shkeljeve të parashikuara në pikën 2 të nenit 9;
   c) Në masën 20 000 (njëzetë mijë) lekë, për konstatim të shkeljeve të parashikuara në pikën 3 të nenit 9.
4. Për kundërvajtjet administrative në fushën e Infrastrukturës publike, Policia Bashkiake do të vendosë gjobë:
   a) Në masën 10 000 (dhjetë mijë) lekë, për konstatimet e parashikuara në pikën 1 të nenit 10;
   b) Në masën 20 000 (njëzetë mijë) lekë, për konstatimet e parashikuara në pikat 2, 3 dhe 4 të nenit 10;
5. Për kundërvajtje administrative nga pronarët/kujdestarët, në fushën e zbatimit të normave detyruese të sjelljes së kafshëve/shpendëve, në njësitë individuale të banimit, ambientet në bashkëpronësi dhe hapësirat publike, Agjencia Veterinare pranë Bashkisë Vlorë, do të vendosë gjobë:
   a) Në masën 5 000 (pesë mijë) lekë, për konstatimet e parashikuara në shkronjën "a" të pikës 1 të nenit 11, masë e cila dyfishohet në rast të përsëritjes së shkeljes brenda një periudhe 3 (tre) mujore nga pronari/kujdestari i kafshëve/shpendëve;
   b) Në masën 10 000 (dhjetë mijë) lekë, për konstatimet e parashikuara në shkronjën "b" të pikës 1 të nenit 11, masë e cila do të jetë e dyfishuar në rast të përsëritjes së shkeljes nga pronari/kujdestari i kafshëve/shpendëve;
6. Pavarësisht parashikimeve të pikës 3 dhe 4 të këtij neni, kur Policia Bashkiake konstaton në kryerje e sipër kundërvajtjen në fushën e infrastrukturës publike, vendos menjëherë dënimin me gjobë sipas parashikimeve të kësaj pike dhe në çdo rast njofton Drejtorinë e Infrastrukturës dhe Investimeve Publike , e cila vë në lëvizje Komisionin e Vlerësimit për përllogaritjen e dëmit dhe shpërblimin e tij nga kundërvajtësi. Në këtë rast Policia Bashkiake vendos në

dispozicion të Drejtorisë së Infrastrukturës dhe Investimeve Publike një kopje të procesverbalit të gjobës.

KREU IV

## KOMPETENCA DHE PROCEDURA E KONSTATIMIT DHE SHQYRTIMIT TË KUNDËRVAJTJEVE ADMINISTRATIVE DHE ZBATIMI I TYRE

Neni 14

### Kompetenca për konstatimin dhe shqyrtimin e kundërvajtjeve administrative kundër rregullave të bashkëjetesës shoqërore

1. Strukturat konstatuese janë përgjegjëse për konstatimin dhe shqyrtimin e të gjitha kundërvajtjeve të parashikuara në këtë vendim, si edhe të çdo shkeljeje tjetër të përcaktuar nga Këshilli Bashkiak i Vlores  apo Kryetari i Bashkisë së Vlores.
2. Kundërvajtjet administrative, sipas këtij vendimi, konstatohen dhe shqyrtohen gjatë veprimtarisë rutinë të ushtrimit të veprimtarisë së tyre ose sipas sinjalizimeve apo ankimeve të individëve dhe qytetarëve të ndryshëm.
3. Gjatë procedurës për konstatimin dhe shqyrtimin e një kundërvajtje administrative, strukturat konstatuese të Bashkisë së Vlorës  nëse e sheh të nevojshme, ka të drejtën të kërkojë ndihmën e Policisë së Shtetit për kryerjen e kontrollit të identitetit të personit të dyshuar për kryerjen e kundërvajtjes apo shkeljes së konstatuar.

Neni 15

### Procesverbali dhe baza e të dhënave

1. Modeli i procesverbalit për kundërvajtjen administrative dhe procesverbali për shpërblimin e dëmit miratohen nga Kryetari i Bashkisë në përputhje me dispozitat e ligjit për kundërvajtjen administrative.
2. Kryetari i Bashkisë, miraton rregullat për krijimin, administrimin të bazës së të dhënave për kundërvajtjet administrative, ku përfshihen, dhënësit e informacionit, ndërveprimin me bazat e tjera të të dhënave dhe nivelin e aksesit në këtë bazë të dhënash.

Neni 16
**Ankimi administrativ**

1. Kundër procesverbalit nëpërmjet të cilit është vendosur sanksioni administrativ me gjobë mund të paraqitet ankim administrativ në Komisioni e Apelimit pranë Bashkisë Vlorë, në përputhje me Kodin e Procedurave Administrative dhe aktet nënligjore të nxjerra nga Këshilli Bashkiak i Vlorës apo Kryetari i Bashkisë Vlorë.
2. Në rast lënies në fuqi të dënimit, gjoba paguhet në afatin e caktuar në vendimin e komisionit të apelimit, apo në mungesë të një parashikimi të tillë në çastin kur vendimi hyn në fuqi.

Neni 17
**Zbatimi vullnetar**

1. Gjobat paguhen vullnetarisht brenda 10 ditëve nga data kur ai bëhet gjoba bëhet e ekzekutueshme.
2. Pas kalimit të afatit të parashikuar në pikën 1 të këtij neni, zbatohet një kamatëvonesë prej 2% (dy për qind) mbi masën e gjobës, për çdo ditë vonesë. Shuma totale e kamatëvonesave nuk mund të tejkalojë masën e gjobës.
3. Nëse gjoba paguhet vullnetarisht brenda 5 ditëve nga data kur ai bëhet i ekzekutueshëm sipas Kodit të Procedurës Administrative, aplikohet një zbritje prej 20% të masës të gjobës.
4. Pagesa vullnetare e gjobës dhe ose/kamatëvonesa bëhet në llogarinë bankare të strukturës që ka vendosur sanksionin administrativ.

Neni 18
**Ekzekutimi i dënimit për kundërvajtjen administrative, që parashikon dënimin me gjobë, si titull ekzekutiv**

1. Vendimi për kundërvajtjen administrative, që parashikon dënimin me gjobë apo shpërblimin e dëmit, i vendosur nga strukturat kontestuese në zbatim të këtij vendimi përbëjnë titull ekzekutiv dhe ekzekutimi i tyre kryhet sipas legjislacionit në fuqi.
2. Në rast se nga aktet ligjore e nënligjore nuk parashikohet ndryshe, struktura përgjegjëse për ekzekutimin e detyrueshëm të vendimeve të cilat parashikojnë dënimin me gjobë ose shpërblimin e dëmit të shkaktuar është Drejtoria e të Ardhurave Vendore të Bashkisë dhe Ujësjellës Kanalizime sha Vlorë .Për personat ( individët) të cilët kanë kryer kundravajtje administrative ose kanë shkaktuar dëm dhe nuk rezultojnë të kenë kontratë me Ujësjellës Kanalizime sha Vlorë , vlera e gjobës dhe dëmit të shkaktuar të ngarkohet në emër të personit

( bashkëfamiljar ) në përbërje të certifikatës familjare , i cili është abonent i Ujësjellës Kanalizime sha Vlorë .

3. Të ardhurat nga gjobat dhe për kundërvajtjet dhe shpërblimin e dëmeve të parashikuara nga ky vendim, kalojnë tërësisht në buxhetin e Bashkisë Vlorë .
4. Vec sa parashikohet në nenet 15,16,17,18 dhe 19, pika 1,2dhe 3 të këtij vendimi strukturat përgjegjëse të Bashkisë , gjatë konstatimit , shqyrtimit , vendimarrjes si dhe ekzekutimit të detyrimeve , lidhur me sanksionet që rrjedhin si pasojë e kundravajtjeve administrative , gjatë procedurave përkatëse veprojnë , bazuar në Ligjin nr. 10279, datë 20.05.2010 “ Për kundravajtjet administrative “.

KREU V
DISPOZITA TË FUNDIT

Neni 19
**Dispozita kalimtare**

1. Të gjithë subjektet gjatë ushtrimit të veprimtarisë së tyre si furra buke,fabrika përpunimi, servise, klube të natës/disko (striptizëm) që janë burim i ndotjes akustike, mjedisore dhe pamore për banorët dhe qytetin e Vlorës , të marrin masat e menjëhershme për eleminimin e tyre ose zhvendosjen e aktivitetit të tyre jashtë zonës së banuar , brenda datës 31.03.2022.
2. Të gjitha subjektet të cilat në funksion të zhvillimit të aktivitetit të tyre të telefonisë aktualisht përdorin shtyllat e linjave elektrike për vendosjen e kabllove ose telave , të marrin masa për ti hequr ato brenda datës 30.06.2022 si dhe të eliminojnë cdo dëmtim të shkaktuar në hapësirat publike nga vendosja e linjave nëntokësore .
3. Me kalimin e afatit të parashikuar në pikën 1 dhe 2 të këtij neni, çdo subjekt që vazhdon të ushtrojë ende aktivitetin në kundërshtim me këtë vendim, përbën kundërvajtje administrative dhe përveç dënimit me gjobë sipas këtij vendimi procedohet menjëherë edhe me mbylljen e aktivitetit nga Policia Bashkiake .

Neni 20
**Urdhrat dhe vendimet**

Ngarkohet kryetari i Bashkisë Vlorë që brenda 30 ditëve nga hyrja në fuqi e këtij vendimi, të miratoj urdhrat dhe vendimet përkatëse në zbatim të këtij vendimi.

Për zbatimin e këtij vendimi Kryetari i Bashkisë Vlorë  miraton formularët përkatës që duhet të përdoren nga strukturat konstatuese të Bashkisë.

Neni 21
**Shfuqizime**

Kreu III i Vendimit të Këshillit të Bashkisë Vlorë nr.100, datë 22.12.2017 " Për miratimin e Taksave dhe Tarifave Vendore në territorin e Bashkisë Vlorë"  si dhe cdo Vendim që bie ndesh me parashikimet e këtij vendimi shfuqizohet .

Neni 22
**Strukturat që ngarkohen me zbatimin e vendimit**

Ngarkohen Kryetari i Bashkisë, Drejtoria Juridike, Drejtoria e Pronave Publike dhe Menaxhimit të Aseteve, Drejtoria e të Ardhurave Vendore, Drejtoria e Infrastrukturës dhe Investimeve Publike ,Policia Bashkiake , Agjencia e Veterinerisë , si edhe çdo strukturë tjetër përgjegjëse, për zbatimin e këtij vendimi.

Neni 23
**Hyrja në fuqi**

Ky vendim hyn në fuqi sipas parashikimeve të pikës 6 të nenit 55 të ligjit nr. 139/2015 "Për Vetëqeverisjen Vendore" .

**KRYETARE**

**Migena Balla**